# Mirësjellja ndaj prindërve

*Bazuar në librin "El edebul mufred" e imam Buhariut, me shpjegim të shejkh Abdurrezak el Bedr*

Titulli i librit:

**“Mirësjellja ndaj prindërve”**

Bazuar në librin e imam Buhariut

me titull “الأدب المفرد- Libri i mirësjelljes”,

me shpjegim të shejkh Abdurrezak el Bedr


Ligjëroi:

**hoxhë Jeton Bozhlani**

Transkriptoi:

**Albiona Olluri**

Redaktoi:

**Albiona Olluri**

Kopertina dhe faqosja:

**Agron Hyseni**

# HYRJE

Muslimani, duhet të kujdeset që së pari të ketë mirësjellje e edukatë me Allahun. Kjo është mirësjellja më madhështore. Kjo gjë realizohet duke braktisur të ndaluarat për shkak të turpit nga Allahu dhe duke iu nënshtruar urdhrave të Tij. Kjo është edukatë me Allahun. Gjithashtu, leximi e meditimi në ajetet kuranore – që janë Fjalë të Allahut-, madhërimi i Fjalëve të Tij, respektimi e madhërimi i Kuranit- Librit të Allahut, janë edukatë me Allahun.

Pastaj pason dhe edukata e mirësjellja ndaj Pejgamberit salAllahu alejhi ue selem. E kjo bëhet duke e marrë atë për udhërrëfyes, prijës, në çdo vepër, model e shembull në adhurime e mirësjellje. Ai salAllahu alejhi ue selem ka qenë i veçantë në mirësjellje. Për të ka thënë Allahu në Kuran:

“وَإِنَّكَ لَعَلَىٰ خُلُقٍ عَظِيمٍ“ - **se ti je me virtyte madhore.”** Kalem 4.

Ndërsa vetë Pejgamberi salAllahu alejhi ue selem ka dëshmuar në një hadith: ***“Unë jam dërguar që të përsosi (plotësoj) moralet e larta (në çdo aspekt).”***

Dijetarët kanë thënë se mirësjellja është shenjë dhe adresë e shpëtimit të njeriut. Kjo bazuar në shumë hadithe, si: “***Ata ndër jush të cilët do të jenë më së afërmi me mua në Ditën e Gjykimit, janë ata që kanë moralin më të lartë.”*** A nuk është ky shpëtim?! ***“Gjëja më madhështore e cila i dërgon njerëzit në xhenet është nënshtrimi ndaj Allahut dhe morali i mirë.”*** Mirësjellja nuk është një gjë e thjeshtë, por është diçka madhore, është shkak për të hyrë në xhenet dhe shkak që besimtari të jetë me pozitën më të afërt me Pejgamberin salAllahu alejhi ue selem në Ditën e Gjykimit.

# VLERA E MIRËSJELLJES NDAJ PRINDIT

قال تعالى :"وَوَصَّيۡنَا ٱلۡإِنسَٰنَ بِوَٰلِدَيۡهِ إِحۡسَٰنًا".

عَبْدِ اللهِ قَالَ: سَأَلْتُ النَّبِيَّ صلى الله عليه وسلم: **أَيُّ الْعَمَلِ أَحَبُّ إِلَى اللهِ عَزَّ وَجَلَّ**؟ قَالَ: **الصَّلاَةُ عَلَى وَقْتِهَا**، قُلْتُ: ثُمَّ أَيٌّ؟ قَالَ: **ثُمَّ بِرُّ الْوَالِدَيْنِ...**

عَنْ عَبْدِ اللهِ بْنِ عُمَرَ قَالَ: **رِضَا الرَّبِّ فِي رِضَا الْوَالِدِ، وَسَخَطُ الرَّبِّ فِي سَخَطِ الْوَالِدِ**.

Allahu Fuqiplotë ka thënë:

**"Njeriun e kemi porositur të jetë i sjellshëm ndaj prindërve të vet."** Akhaf 15.

Nga Abdullah bin Me'udi përcillet të ketë thënë: *"E pyeta Pejgamberin: Cila vepër është më e dashura tek Allahu?"* Ai u përgjigj:

“***Namazi në kohën e tij.***” E pyeta “*Pastaj cila*? Tha: ***“Mirësjellja ndaj prindërve.”***

Nga Abdullah bin Omeri përcillet se Pejgamberi salAllahu alejhi ue selem ka thënë:

“***Kënaqësia e Allahut është në kënaqësinë e prindit, ndërsa hidhërimi i Allahut është në hidhërimin e prindit***.”

---

## Shpjegimi

Imam Buhariu (rahimehullah),[1] kapitullin[2] rreth mirësjelljes ndaj prindërve, e hap me temën

---

[1]Imam Buhariu, Allahu e mëshiroftë, është dijetar i njohur, i madh, imam e prijës i dijetarëve të hadithit.

[2] Në këtë libër të titulluar “الأدب المفرد – *Libri i mirësjelljes/edukatës*”, imam Buhariu (rahimehullah) ka përmbledhur një numër të madh të haditheve që kanë të bëjnë me mirësjelljen/edukatën. Libri është i ndarë në kapituj të ndryshëm, e në kapitullin e parë ka sjellë hadithet për mirësjelljen ndaj prindërve. Këtë kapitull pastaj e ka ndarë në

“*Rreth Fjalës së Allahut*: “ وَوَصَّيۡنَا ٱلۡإِنسَٰنَ بِوَٰلِدَيۡهِ إِحۡسَٰنًا - **Njeriun e kemi porositur të jetë i sjellshëm ndaj prindërve të vet.**”Akhaf 15.

Kjo për të na treguar se ata të cilët më së shumti e meritojnë mirësjelljen tonë janë prindërit dhe se çështja e prindërve është shumë madhore.[3]

Në këtë ajet, Allahu pas përmendjes së teuhidit (njësimit të Allahut me adhurim), nuk e ka përmendur as namazin, as zekatin, as agjërimin, as lëmoshën, por ka përmendur mirësjelljen ndaj prindërve. Kjo për të treguar rëndësinë e kësaj çështjeje. Teuhidi është gjëja më madhështore, për realizimin të cilit Allahu

---

tema. Këto tema i ka ligjëruar hoxhë Jeton Bozhlani në një seri ligjëratash, të cilat dhe i kam transkriptuar. Sh.t.

[3]Kur të lexojmë librat e dijetarëve të mëdhenj duhet mirë të ndalemi e të analizojmë çdo gjë, ngase ata nuk kanë bërë renditje pa qëllim; edhe në titull duhet ndalur që ta analizojmë ngase edhe përmes titullit janë përpjekur të tregojnë shumë gjëra.

na ka krijuar, dhe menjëherë pas kësaj ka përmendur mirësjelljen ndaj prindërve, për të na treguar se edhe kjo e dyta është diçka madhore. Mirësjellja ndaj prindit është urdhër prej Allahut. Ai thotë: "**Njeriun e kemi porositur të jetë i sjellshëm ndaj prindërve të vet**".

Sjellja dhe edukata ndaj prindit duhet të jetë e veçantë. Por edhe fjalët, mënyra e të folurit dhe e të biseduarit me ta duhet të jetë e veçantë. Kur bisedohet me prindin, duhet që fjalët të jenë të buta dhe të tregohet mëshirë në fjalë. Prindi duhet të veçohet me mirësjellje. Përveç kësaj, pjesë e kësaj mirësjelljeje është fjala e mirë ndaj tyre. Allahu nuk e ka bërë radhitjen: së pari bamirësi ndaj të tjerëve e pastaj ndaj prindërve, apo bamirësi ndaj të tjerëve e ndaj prindërve jo. Nëse e ke përmirësuar nijetin e sinqertë dhe ke vendosur të pajisesh me mirësjelljen e Pejgamberit

salAllahu alejhi ue selem e të braktisësh sjelljet e injorancës të cilat nuk i përkasin fesë Islame, atëherë fillo së pari nga prindërit, ngase kështu Allahu dhe i Dërguari i Tij e kanë bërë radhitjen.

Çështja e sjelljes me prindërit është e rëndësisë shumë të lartë. Kanë ardhur tekste kërcënuese për këtë, e gjithashtu dhe tekste premtuese. Pjesë e moralit- e morali i mirë është shkak që njeriu të ketë pozitën më të afërt me Pejgamberin salAllahu alejhi ue selem në Ditën e Gjykimit-, është edhe mirësjellja ndaj prindërve.

Pastaj autori sjellë një hadith të përcjellë prej Abdullah ibn Mesudit radijAllahu anhu i cili ka thënë: "*E kam pyetur Pejgamberin salAllahu alejhi ue selem: "Cila vepër është më e dashura tek Allahu?*" Kjo na tregon edukatën e selefit, në kërkimin e dijes, se si janë interesuar për gjëra madhështore, konkrete e me vlerë të lartë. Kjo është një pyetje gjithëpërfshirëse.

Dhe Pejgamberi salAllahu alejhi ue selem i përgjigjet: ***“Namazi në kohën e vet.”*** Gjëja e parë që përmendi ishte namazi në kohën e vet (të përcaktuar), duke na përkujtuar që të jemi të kujdesshëm e të përpiktë në çështjen e namazit. E pyet: “*Pastaj cila*?” Ai i thotë:“ ***Mirësjellja ndaj prindërve***.” Në përgjigjen e parë përmendi namazin në kohën e vet, pastaj në përgjigjen e dytë përmendi mirësjelljen ndaj prindërve, pra menjëherë pas detyrës ndaj Allahut pason detyra ndaj prindërve.

Pastaj autori sjellë një hadith tjetër përcjellë nga Abdullah ibn Umeri radijAllahu anhu i cili ka treguar se Pejgamberi salAllahu alejhi ue selem ka thënë:

“رِضى اللَّهِ في رِضى الوالِدَينِ ، وسَخَطُ اللَّهِ في سَخَطِ الوالدينِ“

– ***Kënaqësia e Allahut është në kënaqësinë e prindit, hidhërimi i Allahut është në hidhërimin e prindit.”***

Ky është hadith inkurajues dhe kërcënues. Nëse prindërit e tu janë të kënaqur me ty, Allahu është i kënaqur me ty. Fitimi i Kënaqësisë së Allahut është gradë e virtyt i lartë. Nëse njeriu bëhet shkaktar për hidhërimin e prindërve, mos ta largojë nga mendja se mbi të mundë të jetë hidhërimi i Allahut. E kur e fiton hidhërimin e Allahut, atij i shkatërrohet kjo jetë dhe tjetra. Ne si besimtarë, robër të Allahut, duhet të përpiqemi ta fitojmë Kënaqësinë e Allahut, e cila arrihet përmes veprave, e një prej veprave është dhe kënaqja e prindit. Andaj, duhet përpjekje e mund për të fituar këtë shpërblim prej Allahut. E lumë për atë i cili e fiton Kënaqësinë e Allahut!

Pejgamberi salAllahu alejhi ue selem na ka treguar veprat me të cilat arrihet Kënaqësia e Allahut, ky shpërblim i madh, dhe na ka tërhequr vërejtjen nga ato gjëra të cilat sjellin hidhërimin e Allahut, e prej tyre është

mosrespektimi i prindërve apo të hidhëruarit e tyre. Thyerja e urdhrave të prindit (kur nuk vien ndesh me urdhrat e Allahut) shkakton hidhërimin e prindit, e gjithashtu mosmirësjellja, mosedukata, fyerja etj. Sidomos atëherë kur janë të moshuar, prindërit kanë nevojë që fëmijët e tyre të jenë afër, me ndihmën e moralet e tyre. Kur janë në moshën e shtyrë, ata dobësohen, plogështohen, i godet sëmundja, nervoza etj..., e megjithëkëtë, duke u përballur dhe me mungesën e fëmijëve edhe pse janë të gjallë (se kanë ikur dhe i kanë braktisur), me mungesën e përkrahjes dhe mirësjelljen prej tyre, atëherë kjo është një rrezik i madh për ta sjellë hidhërimin e Allahut.

Allahu thotë: **"Nëse njëri prej tyre ose të dy arrijnë pleqërinë tek ti, mos u thuaj atyre as "of!", mos i kundërshto, por drejtoju atyre me fjalë respekti. Lësho para tyre krahët e përuljes prej mëshirës dhe thuaj: "O Zoti im,**

**mëshiroji ata, ashtu siç më kanë rritur, kur unë isha i vogël!”** Isra 23-24.

Kur prindi arrin moshën e pleqërisë, ndaj tij duhet bërë durim, ngase pleqëria ka sprovat e saj, si: sëmundja, harresa, nervoza, matufosja etj. Për shkak të gjendjes në të cilën janë si të moshuar, janë të ndjeshëm dhe ndihen se janë ngarkesë për të tjerët, e në momentin kur dikush shfaqë mosdurim ndaj tyre, kjo i rëndon edhe më shumë ata. Por, thuaju fjalë të mira, të cilat sjellin gëzim e disponim tek ta. Kjo është shumë me rëndësi, sepse shkakton kënaqësi tek ta.

Nëse prindi gabon dhe e urdhëron të birin a të bijën për një mëkat, për diçka që nuk i përket fesë së Allahut, për diçka që e kundërshton atë, atëherë ai nuk duhet ta zbatojë atë urdhër, edhe nëse kjo gjë shkakton hidhërim tek ai. Kur prindi është hidhëruar se nuk e ka dëgjuar fëmija i tij në këtë gjë, këtë hidhërim të tij nuk e

llogaritë Allahu. Por, e llogaritë hidhërimin kur prindi është hidhëruar me të drejtë- këtu vlen kërcënimi i ardhur në këtë hadith, për hidhërimin e Allahut. Gjithashtu, kënaqja e prindit nuk duhet bërë duke vepruar mëkate ndaj Allahut, këtë Ai nuk e do dhe nuk shpërblen për këtë kënaqje të prindit. Nëse prindi kënaqet kur fëmija e tij ia ka realizuar dëshirën të bëjë një mëkat, kjo (kënaqje e prindit) nuk është diçka për të cilën Allahu e shpërblen atë (fëmijën e tij). Por, kënaqja e prindit është në atë që e pranon feja dhe që i takon asaj.

## BAMIRËSIA NDAJ NËNËS

عَنْ بَهْزِ بْنِ حَكِيمٍ، عَنْ أَبِيهِ، عَنْ جَدِّهِ، قُلْتُ: **يَا رَسُولَ اللهِ، مَنْ أَبَرُّ؟ قَالَ: أُمَّكَ، قُلْتُ: مَنْ أَبَرُّ؟ قَالَ: أُمَّكَ، قُلْتُ: مَنْ أَبَرُّ؟ قَالَ: أُمَّكَ، قُلْتُ: مَنْ أَبَرُّ؟ قَالَ: أَبَاكَ، ثُمَّ الأَقْرَبَ فَالأَقْرَبَ.**

حَدَّثَنَا سَعِيدُ بْنُ أَبِي مَرْيَمَ، قَالَ: أَخْبَرَنَا مُحَمَّدُ بْنُ جَعْفَرِ بْنِ أَبِي كَثِيرٍ قَالَ: أَخْبَرَنِي زَيْدُ بْنُ أَسْلَمَ، عَنْ عَطَاءِ بْنِ يَسَارٍ، عَنِ ابْنِ عَبَّاسٍ، أَنَّهُ أَتَاهُ رَجُلٌ فَقَالَ: **إِنِّي خَطَبْتُ امْرَأَةً، فَأَبَتْ أَنْ تَنْكِحَنِي، وَخَطَبَهَا غَيْرِي، فَأَحَبَّتْ أَنْ تَنْكِحَهُ، فَغِرْتُ عَلَيْهَا فَقَتَلْتُهَا، فَهَلْ لِي مِنْ تَوْبَةٍ؟ قَالَ: أُمُّكَ حَيَّةٌ؟ قَالَ: لاَ، قَالَ: تُبْ إِلَى اللهِ عَزَّ وَجَلَّ، وَتَقَرَّبْ إِلَيْهِ مَا اسْتَطَعْتَ.** فَذَهَبْتُ فَسَأَلْتُ ابْنَ عَبَّاسٍ: **لِمَ سَأَلْتَهُ عَنْ حَيَاةِ أُمِّهِ؟** فَقَالَ: **إِنِّي لاَ أَعْلَمُ عَمَلاً أَقْرَبَ إِلَى اللهِ عَزَّ وَجَلَّ مِنْ بِرِّ الْوَالِدَةِ.**

Behz bin Hakim përcjell nga gjyshi i tij (radij Allahu anhu) se ka thënë: "E pyeta të Dërguarin: *"O i Dërguar i Allahut! Cili prej njerëzve është ai që e meriton më së shumti mirësjelljen?"* I thotë: "**Nëna jote**." –"*Pastaj*?" – "**Nëna jote**." –"*Pastaj*?" –"**Nëna jote**." – "*Pastaj*?" –"***Babai yt. E pastaj ai që është më i afërm (pas tij), e ai që është më i afërm (pas tij).***"

Njeri vjen tek Abdullah ibn Abasi radijAllahu anhu dhe i thotë: "*Kam kërkuar për martesë një grua dhe ajo ka refuzuar. E kur i ka kërkuar dikush tjetër, ajo ka pranuar. Unë kam pasur xhelozi të madhe, dhe për shkak të kësaj xhelozie e kam vrarë atë.*[4] *Mirëpo, a ka pendim*

---

[4]Ky akt i shëmtuar ka qenë pa asnjë të drejtë, nuk ka pasur të drejtë t'ia cenojë jetën asaj. Vrasja e njeriut është prej mëkateve të mëdha. Porse, është penduar që e ka vrarë dhe ka kërkuar mësim te një dijetar i madh, tek Abdullah ibn Mesudi, se çfarë duhet të veprojë. Kjo njëherit na mëson se në rast se kemi rënë në ndonjë ndalesë, mëkat, vepër të keqe, apo kur kemi probleme, atëherë duhet të orientohemi të

*për mua (nga kjo vepër)?"* Abdullah ibn Abbasi i thotë: *"A e ke nënën gjallë?"* I thotë: *"Jo."* Atëherë i thotë: *"Pendohu tek Allahu dhe afrohu tek Ai me aq sa ke mundësi (me bërjen e veprave të mira)!"* Ata' ibn Jesar (tabiin) i cili e dëgjon këtë, pas një kohe shkon te Abdullah ibn Abbasi dhe e pyet: *"Pse i the: "A e ke nënën gjallë?"* E ai i përgjigjet: "(*Me aq sa di) Nuk di të ketë vepër e cila afron më shumë tek Allahu sesa bamirësia ndaj nënës."*

---

## Shpjegimi

Autori vazhdon të sjellë temën rreth bamirësisë ndaj prindërve. Tash pason temë e veçantë lidhur me mirësjelljen ndaj nënës, duke treguar me këtë se nëna është person i veçantë në mirësjelljen ndaj saj. Behz ibn Hakim përcjell

---

marrim mësim e këshilla te dijetarët e mëdhenj, hoxhallarët e duhur, e jo te njerëzit e padijshëm dhe jokompetentë.

nga gjyshi tij, radij Allahu anhu, se e ka pyetur të Dërguarin e Allahut: "*O i Dërguar i Allahut? Cili prej njerëzve është ai që e meriton më së shumti mirësjelljen?*" I ka thënë: "**Nëna jote**." – "*Pastaj?*" –"**Nëna jote**." –"*Pastaj?*" –"**Nëna jote**." –"*Pastaj?*" –"***Babai yt. E pastaj ai që është më i afërm (pas tij), e ai që është më i afërm (pas tij).***" Këtu jepet e njëjta përgjigje tri herë, për të treguar veçorinë e nënës si prind, ajo dallohet prej babait, dhe kjo jo rastësisht. Vuajtjet e nënës në rritjen dhe edukimin e fëmijës janë të mëdha në krahasim me vuajtjet e babait. Allahu kur ka përmendur në Kuran bamirësinë ndaj prindërve, ka përmendur vetëm vuajtjet e nënës: "**Ne e kemi urdhëruar njeriun që t'i nderojë prindërit e vet. Nëna e ka mbartur atë, duke duruar mundim pas mundimi...**" Lukman 14. E ka mbartur gjatë shtatzënisë e në gjirin (prehrin) e saj; mundimi i shtatzënisë, mundimi i lindjes, mundimi i rritjes. Dhe ka thënë:

**“Njeriun e kemi porositur të jetë i sjellshëm ndaj prindërve të vet. Nëna e mbart atë me mund dhe me mund e lind.”** Ahkaf 15.

Nëna ka vuajtje të shumta, vetëm e vetëm që të rritet e të jetojë fëmija i saj. Islami i jep pozitë shumë të lartë femrës si nënë, nxitë për përkujdesje të madhe ndaj saj.

Pastaj sjellë një transmetim në të cilin tregohet se një njeri vjen tek Abdullah ibn Abasi radijAllahu anhu dhe i thotë: “*Kam kërkuar për martesë një grua dhe ajo ka refuzuar. E kur i ka kërkuar dikush tjetër, ajo ka pranuar. Unë kam pasur xhelozi të madhe,*[5] *dhe për shkak të kësaj*

---

[5]Kur njeriu ka xhelozi jashtë së lejuarës, mund të bie në këtë ndalesë kaq të madhe- vrasjen e njeriut. Njeriu duhet të ketë xhelozi për familjen e tij, por këtë xhelozi duhet ta vendosë në peshoren e sheriatit, duhet pasur xhelozi aq sa e ka lejuar sheriati, e jo të tejkalohen kufijtë. Para se gjithash, duhet pasur xhelozi për fenë, kur cenohet feja e Allahut, kur thyhen dispozitat e Tij. E pastaj xhelozi ndaj familjes, nëse ata i thyejnë kufijtë e sheriatit. Ndërsa, në rastin siç përmendet në këtë hadith, kjo xhelozi ka qenë e padrejtë. Ajo ka vendosur

*xhelozie e kam vrarë atë. Mirëpo, a ka pendim për mua (nga kjo vepër)?"* Abdullah ibn Abbasi i thotë: *"A e ke nënën gjallë?"* I thotë: *"Jo."* Atëherë i thotë: *"Pendohu tek Allahu dhe afrohu tek Ai me aq sa ke mundësi (me bërjen e veprave të mira)!"* Ata' ibn Jesar (tabiin) i cili e dëgjon këtë, pas një kohe shkon te Abdullah ibn Abbasi dhe e pyet: *"Pse i the: "A e ke nënën gjallë?"* E ai i përgjigjet: " إِنِّي لاَ أَعْلَمُ عَمَلاً أَقْرَبَ إِلَى اللهِ عَزَّ وَجَلَّ مِنْ بِرِّ الْوَالِدَةِ - *(Me aq sa di) Nuk di të ketë vepër e cila afron më shumë tek Allahu*

---

të martohet me dikë tjetër, ka qenë e lirë për këtë, e nuk i është lejuar atij të ketë xhelozi në këtë rast duke e çuar pastaj dhe në vrasje. Gjithashtu, këtu mësojmë se duhet pasur kujdes nga veprimi i shkaqeve që çojnë në rënien në ndalesa, si: shikimi, shoqërimi e përzierja me femra të huaja etj. Këto gjëra çojnë në dashurinë ndaj një femre të huaj, dhe kur pastaj arrihet xhelozia e pakontrolluar, atëherë personi është në gjendje edhe të vrasë. Andaj, ka ardhur urdhri për uljen e shikimit: "**Thuaju besimtarëve që të ulin shikimet e tyre (nga e ndaluara)..."** dhe: "**Thuaju besimtareve që të ulin shikimet e tyre (nga e ndaluara**)..." Nur, 30-31. Kjo është e dyanshme. Shëtitja e shikimit nëpër fotografi të ndryshme dhe rrugë, çon në dashurinë e ndaluar.

*sesa bamirësia ndaj nënës."*Pra, meqë nuk e kishte nënën gjallë atëherë i thotë të veprojë vepra aq sa ka mundësi, të cilat e afrojnë tek Allahu, ngaqë vepra e mundësia e cila e afron më së shumti tek Ai nuk ishte (nuk e kishte nënën gjallë). Allahu thotë: "**veprat e mira i shlyejnë veprat e këqija**" Hud 114. Pejgamberi salAllahu alejhi ue selem ka thënë: ***"...dhe veprën e keqe pasoje me një vepër të mirë sepse ajo e shlyen atë!"*** Abdullah ibn Abbasi ka shpresuar se me bamirësinë ndaj nënës, mirësjelljen dhe edukatën ndaj saj, ai do të arrijë të shlyejë mëkatin e vrasjes.

Nëna jote ka përjetuar mundime për ty, është vënë në rrezik, ka sakrifikuar kohën e saj, shëndetin e saj, ushqimin e saj, gjumin e saj etj. Andaj ke kujdes të mos ia kthesh këtë me të keqe. Është Ligj i Allahut se nëse e mira kthehet me të keqe, atëherë vjen ndëshkimi i Tij. Allahu na ka tërhequr vërejtjen neve se nëna është ajo

e cila na ka bërë shumë të mira, andaj të kemi kujdes. Por, megjithëse mundohemi, nuk ka mundësi që t'i kthejmë të mirat e prindit.

# FJALA E MIRË NDAJ PRINDIT

عن طَيْسَلَةُ بْنُ مَيَّاسٍ قَالَ: قَالَ لِي ابْنُ عُمَرَ: **أَحَيٌّ وَالِدُكَ؟** قُلْتُ: **عِنْدِي أُمِّي،** قَالَ: **فَوَاللَّهِ لَوْ أَلَنْتَ لَهَا الْكَلاَمَ، وَأَطْعَمْتَهَا الطَّعَامَ، لَتَدْخُلَنَّ الْجَنَّةَ مَا اجْتَنَبْتَ الْكَبَائِرَ.**

حَدَّثَنَا أَبُو نُعَيْمٍ، قَالَ: حَدَّثَنَا سُفْيَانُ، عَنْ هِشَامِ بْنِ عُرْوَةَ، عَنْ أَبِيهِ قَالَ: **{وَاخْفِضْ لَهُمَا جَنَاحَ الذُّلِّ مِنَ الرَّحْمَةِ}،** **قَالَ: لاَ تَمْتَنِعْ مِنْ شَيْءٍ أَحَبَّاهُ.**

Nga Tajseleh bin Mejjash përcillet të ketë thënë: Abdullah ibën Umeri më tha: “*Mëkatet e mëdha janë nëntë: (ndër to)“...qarja e prindit për shkak të sjelljes së keqe të fëmijës”.* Pastaj më pyeti:*“A i frikësohesh zjarrit? A dëshiron të hysh në Xhenet?”* I thashë: “*Po, pasha Allahun*! “*A i ke gjallë prindërit?*” I thotë: “*E kam vetëm nënën.*” I thotë: “*Pasha Allahun! Nëse ti ndaj*

*nënës tënde përdor fjalë të buta, të mira e të zgjedhura dhe e ushqen atë, do të hysh në xhenet, nëse nuk vepron mëkate të mëdha."*

Nga Urveh bin Zubejr, përcjellet të ketë thënë lidhur me ajetin: "**Lësho para tyre krahët e përuljes prej mëshirës"**, d.m.th. mos ndalo nga ajo gjë të cilën prindërit e duan.

---

## Shpjegimi

Duhet pasur sjellje të veçantë ndaj prindit, e njashtu dhe fjalë të veçanta ndaj tij; mënyra e të folurit të jetë e veçantë, të ketë butësi e mëshirë në fjalë gjatë bisedës me të. Pra pjesë e mirësjelljes ndaj prindit është dhe fjala e mirë. Fjala e mirë përfshin shumë, si: uljen e zërit, thirrjen me emër respektues (nënë, baba, e jo me emrat e tyre), lutjen ndaj tyre, fjalët e zgjedhura, jo të ashpra, qortuese a fyese etj.

Ka ardhur një transmetim i gjatë dhe i rëndësishëm që përfshin shumë mësime, nga një tabiin, Tajseleh ibn Mejjes, i cili thotë: *"Kam qenë në një grup së bashku me disa njerëz të cilët quheshin El Nexhde.*[6] *Kam bërë disa mëkate, për të cilat kisha mendimin se janë mëkate të mëdha.*[7] *Kam shkuar tek Abdullah ibn Umeri për*

---

[6]El Nexhde kanë qenë një prej grupeve të havarixhëve. E ka marrë emrin kështu në bazë të prijësit të tyre me emrin Nexhde. Havarixhtë janë një grup i devijuar të cilët konsiderojnë se çdo njeri, çdo mysliman, i cili e vepron një mëkat të madh, ai del nga Islami dhe nuk është më mysliman. Sipas tyre, nëse dikush pi alkool, apo bën amoralitet, nuk është mysliman. Dhe shumë mëkate të tjera të mëdha. Prej parimeve të ehli sunnetit është se ai i cili e vepron mëkatin e madh, nuk del prej Islamit, mbetet mysliman, por është mëkatar. E nëse nuk pendohet tek Allahu prej atij mëkati, ka dënim tek Ai, e nëse do Allahu edhe e falë, megjithatë ai mbetet mysliman. Madje, havarixhtë thonë se nëse njeriu e vepron një mëkat të vogël, por e vepron atë vazhdimisht, edhe ai del nga Islami.

[7]Pra, ai thotë se ka qenë në grupin e havarixhëve dhe është ndikuar nga ta në gjykimin e tyre se çdo mëkat që bëhet në vazhdimësi është mëkat i madh dhe në këtë mënyrë njeriu del nga Islami. Ai thotë për veten e tij se ka bërë disa mëkate për të cilat kishte mendimin se janë mëkate të mëdha. Njeriu

*t'i treguar për këtë."* Ia tregon këtë Abdullah ibn Umerit e ai e pyet: *"Cilat janë ato?"*, ai i tregon se këtë e këtë e ka bërë (nuk përmenden në transmetim). Atëherë Abdullah ibn Umeri i thotë: *"Këto që i përmende nuk janë mëkate të mëdha. Por, dëgjo mirë se cilat janë mëkatet e mëdha: bërja shirk Allahut[8], vrasja e njeriut, ikja nga lufta, shpikja ndaj femrave të ndershme,[9] marrja e kamatës, marrja e pasurisë së jetimit,[10] përdorimi i xhamisë për diçka tjetër*

---

duhet të ketë kujdes, ngase ndikohet prej grupit me të cilin shoqërohet, pa marrë parasysh se çfarë është ai grup. Edhe ky njeri është ndikuar.

[8] Është fjala për shirkun e vogël. Ky lloj i shirkut nuk nxjerr nga Islami, por është mëkat i madh dhe rrugë që çon drejtë shirkut të madh.

[9]Nëse një grua është e njohur si e ndershme dhe ndokush e akuzon në moralin e saj duke i thënë: "Je e pandershme, e pamoralshme!", kjo është mëkat i madh. Shumë njerëz nuk e kanë frikë Allahun, për një çast janë në gjendje të shpifin dhe të akuzojnë në moral ndaj një femre të ndershme, duke i thënë fjalë të ulëta.

[10]Nëse ndokush e ka nën përkujdesje një jetim derisa të rritet, të cilit babai i ka lënë pasuri (jetim konsiderohet ai të cilit i ka vdekur babai duke qenë nën moshën madhore), duhet të

*(përveç adhurimit ndaj Allahut),*[11] *tallja me njerëz,*[12] *qarja e prindit për shkak të sjelljes së keqe të fëmijës."* Dhe ajo që përmendet në fund ndërlidhet me temën tonë, thotë: *"qarja e prindit për shkak të sjelljes së keqe të fëmijës"*, pra kur fëmija me arrogancën dhe mosrespektimin ndaj prindit bën që prindi të qajë. Ky është mëkat i madh ndaj të cilit duhet pasur kujdes, në mënyrë që mos të përfshihemi nën kërcënimin e Allahut me këtë vepër.

---

ketë kujdes që të mos ia marrë pasurinë, të mos e keqpërdorë atë, të mos ia përvetësojë atë. Por, duhet t'ia ruajë atë, të shpenzojë për dobinë e atij jetimi, e jo për vetveten. Shumë njerëz pasi e marrin jetimin nën përkujdesje, e shfrytëzojnë rastin që në emër të kësaj përkujdesje të thonë se u takon hisja e tij. Kështu, ia marrin pasurinë, tokën, shtëpinë e të tjera. Kjo është nga mëkatet e mëdha.

[11]Shembull: të përdoret për ndonjë lojë, dëfrim, apo diçka tjetër që është në kundërshtim me synimin për të cilin është ndërtuar ajo dhe për të cilin është.

[12]Allahu thotë: "**Dhe askush mos të tallet me të tjerët**." Tallja me njeriun është mëkat i madh, nuk është çështje e lehtë.

Kur mund të dihet se një mëkat është i madh apo i vogël? Dijetarët kanë përmendur se kur në një ajet kuranor apo në një hadith profetik tekstualisht përmendet se kjo e ajo gjë është mëkat i madh, apo përmendet një gjë për të cilën Allahu kërcënon me dënim, ose përmendet mallkim për vepruesin, atëherë kjo tregon se ajo vepër është mëkat i madh, siç ka ardhur hadithi i Pejgamberit salAllahu alejhi ue selem i cili ka thënë:

***"Allahu e mallkoftë atë femër e cila i nduk vetullat e saj apo ia ndukë një femre tjetër!"***

Kjo do të thotë se ndukja e vetullave është mallkim prej Allahut, e që është mëkat i madh, ngase për këtë vepër është përmendur mallkimi; apo siç ka ardhur në hadith: ***"Vrasja e myslimanit është kufër"***, ne e dimë se vrasja nuk të nxjerrë nga Islami, por në rastet kur për një mëkat i cili nuk nxjerrë nga Islami përmendet (në ajet e hadith) se është

kufër/mohim, atëherë është për qëllim kufri i vogël, i cili është mëkat i madh. Pra, kur vjen kërcënim me zjarr të xhehenemit apo vjen mallkim për ndonjë vepër, kjo nënkupton se ajo vepër është mëkat i madh.

Pastaj Abdullah ibn Umeri i thotë këtij tabiini: *"A ke frikë nga zjarri i xhehenemit dhe a ke dëshirë të hysh në xhenet?"* Ai thotë: *"Po, pasha Allahun!"* I thotë: *"A i ke gjallë prindërit?"* I thotë: *"E kam vetëm nënën."* I thotë: *"Pasha Allahun! Nëse ti ndaj nënës tënde përdor fjalë të buta, të mira e të zgjedhura dhe e ushqen atë, do të hysh në xhenet, nëse nuk vepron mëkate të mëdha."*

Pra, nëse ruhesh prej mëkateve të mëdha dhe përdorë fjalë të mira me nënën, e ushqen atë (nëse ka nevojë) do hysh në xhenet. Mëkatet e vogla Allahu do t'i falë, por të kesh kujdes nga ato të mëdhatë, ngase për të mëdhatë patjetër duhet të pendohesh. Mëkati i madh nuk

mjafton që të fshihet me veprimin e një vepre të mirë, patjetër kërkohet pendim, si dhe të kthehet e drejta nëse ai mëkat është bërë ndaj njerëzve. Ndërsa, sa i përket mëkateve të vogla, në një hadith Pejgamberi salAllahu alejhi ue selem ka thënë:

***"Namazi mes namazit, xhumaja mes xhumasë, Ramazani mes Ramazanit, janë falje mëkatesh, nëse u largoheni mëkateve të mëdha."***

Pejgamberi salAllahu alejhi ue selem ka përmendur këtu veprat kryesore të Islamit: namazin, agjërimin, namazin e xhumasë, ngase në mes të namazeve ka falje të mëkateve, nëse personi largohet nga mëkatet e mëdha. Për mëkatet e mëdha nuk ka fshirje pa pendim, ose duhet të mos veprohen ose duhet patjetër pendim për to. Andaj dhe Abdullah ibn Umeri i thotë atij se meqë e ka nënën gjallë, nëse tregohesh me fjalë të zgjedhura, me lutje, me

zë të ulët dhe e ushqen atë, do hysh në xhenet, nëse u ruhesh mëkateve të mëdha.

Prindërit tanë ndoshta nuk kanë nevojë që ne t'u dhurojmë atyre ushqime më shumë se sa ata kanë nevojë për mirësjellje ndaj tyre dhe fjalë të mira. Siç u tha më lartë, Allahu në disa vende në Kuran, menjëherë pas adhurimit ndaj Tij, përmend mirësjelljen ndaj prindërve, për të treguar kështu se kjo gjë është e rëndësisë së veçantë. Por, pjesë e kësaj rëndësie të veçantë që duhet treguar ndaj prindit është dhe fjala. Edhe sikur asgjë të mos kesh prej veprave të mira,[13] së paku ndaj prindit zgjidh fjalët më të mira, sepse ai i meriton ato, po ashtu bëj dhe lutje për të në prezencën e tij duke thënë: *"Allahu të ruajttë! Allahu të shpërbleftë me të mira! Allahu të faltë!"* Gjatë ditës dhe bisedës

---

[13]Kjo nuk do të thotë, siç mund ta keqkuptojë ndokush, që besimtari të mos veprojë/punojë më punë të tjera të mira e të mjaftojë me kaq. Por, duhet të punojë sa më shumë punë të mira, e njëkohësisht të ketë sjellje të mirë ndaj prindit.

me të, duhet të kesh këtë lloj sjellje dhe të bësh të tilla lutje, si dhe ta ulësh zërin. Kjo është ajo për të cilën ata kanë nevojë më së shumti në shumicën e rasteve. Nëse pasurinë e botës ua jep e ndërsa mungojnë këto gjëra, ata nuk i kënaqë.

Allahu në një ajet thotë:

**“Lësho para tyre krahët e përuljes prej mëshirës dhe thuaj: “O Zoti im, mëshiroji ata, ashtu siç më kanë rritur, kur unë isha i vogël!”** Surja Isra, 24.

Sa i përket këtij ajeti në të cilin Allahu thotë: **“Lësho para tyre krahët e përuljes prej mëshirës...”,** kanë ardhur shpjegime nga brezat e parë, të cilët thonë se qëllimi është: *“Mos ndalo nga ajo gjë të cilën prindërit e duan!”* E dihet se para çdo gjëje, ajo për të cilën ata kanë nevojë dhe që e duan më së shumti është fjala e mirë, e butë dhe me zë të ulët, e

zgjedhura, edhe nëse me të tjerët nuk e përdorë.

Nga këto transmetime vërejtëm se sa shpërblim të madh ka kjo vepër. Ndonjëherë, edhe nëse njeriu nuk vepron ndonjë vepër të keqe ndaj tyre, mirëpo me fjalën e keqe që ua thotë atyre, mund të bëjë që prindërit të qajnë; një fjalë e vrazhdë, një refuzim apo një arrogancë e rastit, mjafton që t'i bëjë ata të qajnë.

Abdullah ibn Umeri përmend afërsisht nëntë mëkate të mëdha. Ai nuk ka pasur për qëllim se vetëm këto të nëntat janë mëkatet e mëdha. Por, ka pasur për qëllim që t'i tregojë se mëkatet e mëdha janë ato të cilat janë të këtij lloji (rangu), e jo ato që ai i ka bërë e të cilat i ka konsideruar të mëdha për shkak se është ndikuar nga havarixhtë. Siç ka ardhur në transmetimin nga Abdullah ibn Abbasi, mëkatet e mëdha janë rreth 70, të numëruara

nga dijetarët, e nuk janë vetëm nëntë siç u përmenden.

Në hadithin e përmendur me lartë, njëherë vjen kërcënimi, në fjalën *"qarja e prindit për shkak të sjelljes së keqe të fëmijës"*, ky është një kërcënim i madh dhe serioz që duhet ta ketë në mendje secili prej nesh. Pastaj, në fund vjen inkurajimi, se çfarë shpërblimi ka mirësjellja ndaj prindit me anë të fjalëve të mira: *"Nëse ti ndaj nënës tënde përdorë fjalë të buta, të mira e të zgjedhura dhe e ushqen atë, do hysh në xhenet, nëse nuk vepron mëkate të mëdha."*

Është dhe hadithi tjetër shumë i njohur, në të cilin tregohet se Xhibrili ka ardhur te Pejgamberi salAllahu alejhi ue selem kur ishte duke u ngritur në hytbe. Ai salAllahu alejhi ue selem thotë tri herë: ***"Amin! Amin! Amin**!"* Pasi e përfundon hytben, sahabët i afrohen dhe i thonë: *"Nuk jemi mësuar të të shohim të ngjitesh në hytbe duke thënë: "Amin! Amin!*

*Amin!”* Ai salAllahu alejhi ue selem thotë: “(Veprova ashtu sepse) ***Më erdhi Xhibrili dhe më tregoi për tri gjëra.”*** Njëra ndër to: ***“U shkatërroftë ai njeri i cili i ka gjallë të dy prindërit dhe nuk bëhen shkak që ai të hyjë në xhenet!”*** Pra, do të thotë se aq është rasti i mirë dhe i madh për të përfituar, duke u përkujdesur ndaj prindërve, saqë kush e lë anash veç u shkatërroftë, për shkak se nuk e ka shfrytëzuar për të arritur këtë shpërblim të madh. Edhe në këtë hadith ka një inkurajim dhe një kërcënim. Inkurajimi është: rasti shumë i madh për të përfituar nga shpërblimi prej Allahut. Kërcënimi është: u shkatërroftë ai i cili i ka prindërit gjallë dhe kjo nuk është bërë shkak që ai të hyjë në xhenet (përmes mirësjelljes ndaj tyre), ai ka pasur rast të madh e nuk e ka shfrytëzuar.

# SHPËRBLIMI NDAJ PRINDIT

عَنْ أَبِي هُرَيْرَةَ، عَنِ النَّبِيِّ صلى الله عليه وسلم قَالَ: **لاَ يَجْزِي وَلَدٌ وَالِدَهُ، إِلاَّ أَنْ يَجِدَهُ مَمْلُوكًا فَيَشْتَرِيَهُ فَيُعْتِقَهُ.**

بْنُ أَبِي بُرْدَةَ قَالَ: سَمِعْتُ أَبِي يُحَدِّثُ، أَنَّهُ شَهِدَ ابْنَ عُمَرَ وَرَجُلٌ يَمَانِيٌّ يَطُوفُ بِالْبَيْتِ، حَمَلَ أُمَّهُ وَرَاءَ ظَهْرِهِ، يَقُولُ:**إِنِّي لَهَا بَعِيرُهَا الْمُذَلَّلُ إِنْ أُذْعِرَتْ رِكَابُهَا لَمْ أُذْعَرِ**.ثُمَّ قَالَ: **يَا ابْنَ عُمَرَ أَتُرَانِي جَزَيْتُهَا؟** قَالَ: **لاَ،وَلاَ بِزَفْرَةٍ وَاحِدَةٍ**، ثُمَّ طَافَ ابْنُ عُمَرَ، فَأَتَى الْمَقَامَ فَصَلَّى رَكْعَتَيْنِ، ثُمَّ قَالَ: **يَا ابْنَ أَبِي مُوسَى، إِنَّ كُلَّ رَكْعَتَيْنِ تُكَفِّرَانِ مَا أَمَامَهُمَا.**

عَنْ عَبْدِ اللهِ بْنِ عَمْرٍو قَالَ: جَاءَ رَجُلٌ إِلَى النَّبِيِّ صلى الله عليه وسلم يُبَايِعُهُ عَلَى الْهِجْرَةِ، وَتَرَكَ أَبَوَيْهِ يَبْكِيَانِ، فَقَالَ: **ارْجِعْ إِلَيْهِمَا، وَأَضْحِكْهُمَا كَمَا أَبْكَيْتَهُمَا.**

عَنْ أَبِي حَازِمٍ، أَنَّ أَبَا مُرَّةَ، مَوْلَى أُمِّ هَانِئٍ ابْنَةِ أَبِي طَالِبٍ أَخْبَرَهُ، أَنَّهُ رَكِبَ مَعَ أَبِي هُرَيْرَةَ إِلَى أَرْضِهِ بِالْعَقِيقِ فَإِذَا دَخَلَ أَرْضَهُ صَاحَ بِأَعْلَى صَوْتِهِ: **السَّلاَمُ عَلَيْكِ وَرَحْمَةُ اللهِ وَبَرَكَاتُهُ يَا أُمَّتَاهُ**، تَقُولُ: **وَعَلَيْكَ السَّلاَمُ وَرَحْمَةُ اللهِ وَبَرَكَاتُهُ**، يَقُولُ: **رَحِمَكِ اللَّهُ رَبَّيْتِنِي صَغِيرًا**، فَتَقُولُ: **يَا بُنَيَّ، وَأَنْتَ فَجَزَاكَ اللَّهُ خَيْرًا وَرَضِيَ عَنْكَ كَمَا بَرَرْتَنِي كَبِيرًا** قَالَ مُوسَى: كَانَ اسْمُ أَبِي هُرَيْرَةَ: عَبْدَ اللهِ بْنَ عَمْرٍو.

Ebu Hurejre  përcjell nga i Dërguari se ka thënë: ***"Nuk mundet njeriu ta shpërblejë prindin e tij përveç se në një rast: nëse është nxënë rob (skllav) e ai paguan dhe e liron atë."***

Ebu Burde (tabiin) ka qenë duke bërë tawaf dhe aty ka parë Abdullah ibn Umerin. Nëna e Ebu Burdes ka qenë e paaftë të ecë me këmbë dhe ai e ka vënë në shpinë duke ia mundësuar bërjen e tawafit. Gjatë tawafit, nga vullneti se

po bën një vepër të madhe për nënën e tij, thurë një varg: *“Unë jam bërë për të sikurse deveja e urtë. Nëse ajo e trazon, unë nuk e trazoj”.* Ndërkohë a e sheh Abdullah bin Omerin dhe i thotë: *“Si mendon, a kam arritur ta shpërble atë (t’ia kthej)?”* E ai i thotë: *“Jo, as dhe një rënkim (dhimbje) të lindjes”*. Pastaj (pas tawafit), Abdullah ibn Umeri shkon të falë dy rekate vullnetare te mekami i Ibrahimit alejhi ue selem[14] dhe kur i afrohet Ibn Ebi Musa el Eshariu, ai i thotë: *“O Ibn Ebi Musa, dije se çdo falja e dy rekateve fshin mëkatet që janë bërë para tyre.”*

Është transmetuar nga Abdullah ibn Amr radijAllahu anhu i cili tregon se një njeri ka ardhur te Pejgamberi salAllahu alejhi ue selem (në kohën e shpërnguljes prej Mekës), për t’i dhënë besnikërinë për shpërngulje (në

[14]Falja e dy rekateve te Mekami i Ibrahimit alejhi ue selem në Qabe, është sunet pas kryerjes së tawafit.

Medine), ndërsa i kishte lënë prindërit duke qarë. Dhe Pejgamberi salAllahu alejhi ue selem i thotë: “***Kthehu tek ta dhe bëji të qeshin siç i bëre të qajnë!”***

Ebu Murreh tregon se ka hipur së bashku me Ebu Hurejren për të shkuar tek toka e tij në Akik, dhe kur është afruar, ende pa hyrë brenda në shtëpi, ka dhënë selam me zë të lartë: “*Esselamu alejkum ue rahmetullahi ue berekatuhu, o nëna* ime!” Ajo ia ka kthyer: “*Ue alejkum selam ue rahmetullahi ue berekatuhu, o biri im!”* Ai i ka thënë: “*Të mëshiroftë Allahu ashtu siç u përkujdese për mua kur isha i vogël!”* E ajo menjëherë ia ka kthyer: “*Allahu të shpërbleftë me të mira dhe qoftë i kënaqur me ty ashtu siç u kujdese për mua kur unë u bëra e moshuar!”*

## Shpjegimi

Autori përmend një temë tjetër që ka të bëjë me shpërblimin ndaj prindit përballë asaj që kanë bërë ata për fëmijën e tyre, me një fjalë: A ka shpërblim që barazon përpjekjet e prindit ndaj nesh? Dhe këtë e vë në pah duke e sqaruar përmes haditheve profetike. Natyrisht se mundi i prindit, veçanërisht i nënës, është i veçantë. Mundin e vështirësitë që përjeton nëna vetëm Allahu e di, etapë pas etape.

Ebu Hurejra transmeton se Pejgamberi salAllahu alejhi ue selem ka thënë:

***"Nuk mundet njeriu ta shpërblejë prindin e tij përveç në një rast: nëse është nxënë rob (skllav) e ai paguan dhe e liron atë."***

Skllavi është sikur një mall, që e posedon, e ka nën pronësi, ai është nën shërbimin e zotërisë

së tij, s'ka të drejtë në vendimmarrje, në pasuri, të gjitha vendimet e tij janë tek zotëria i tij. Skllavi e ka pronarin e vet, të cilit dhe duhet t'i nënshtrohet. E nëse dikush gjen se prindi i tij është skllav te dikush dhe paguan (për lirinë e tij), ai rrjedhimisht dhe është i lirë ngase prindi nuk mund të jetë skllav i fëmijës së tij. Në këtë rast fëmija llogaritet se e ka shpërblyer prindin për mundin që ka bërë (d.m.th. siç thuhet "i ka dal hakut").

Njeriu për nga natyra e tij duhet të jetë mirënjohës ndaj të mirave, t'i përkujtojë ato, t'i kthejë me të mira. Mosrespektimi e mosmirësjellja ndaj prindit është kthim i së mirës me të keqe. E mira nga prindi është aq e mirë dhe e shumtë, saqë pothuajse nuk ka vepër që e shpërblen, po çfarë nëse kthehet me të keqe?! Me të gjitha të mirat që bëjmë ndaj prindit, me të gjithë mirësjelljen ndaj tij, prapëseprapë nuk barazohemi.

Autori sjellë hadithin e dytë në të cilin transmetohet se Ebu Burde (tabiin) ka qenë duke bërë tawaf dhe aty ka parë Abdullah ibn Umerin. Nëna e Ebu Burdes ka qenë e paaftë të ecë me këmbë dhe ai e ka vënë në shpinë duke ia mundësuar bërjen e tawafit. Gjatë tawafit, nga vullneti se po bën një vepër të madhe për nënën e tij, thurë një varg: *“Unë jam bërë për të sikurse deveja e urtë. Nëse ajo e trazon, unë nuk e trazoj”,* eci qetë, që ajo të qëndrojë sa më mirë. Deveja e urtë është e çmueshme, asaj kur i kërkohet të ulet, ulet e kur i kërkohet të ngritët, ngritët e kur i kërkohet të ndalet, ndalet, ajo ka çmim të shtrenjtë dhe është e rrallë. Përndryshe, deveja është kafshë e vështirë, e egër, e vrazhdë, kur egërsohet për shkak të barrës së rëndë (apo ndonjë gjëje tjetër) mund ta mbysë njeriun, apo ta lëndojë. Me këto fjalë ai ka dashur të tregojë kënaqësinë për nënshtrimin që ia bën nënës. Dhe sheh Abdullah ibn Umerin e i thotë: *“Si*

*mendon, a kam arritur ta shpërblej atë* (t'ia kthej)?" E ai i thotë: *"Jo, as dhe një rënkim (dhimbje) të lindjes."*Nëna ka mundime, e megjithatë shpreson e përpjekjet që fëmija i saj të jetojë, të rritet, ndonëse brengat kurrë nuk kanë për t'u ndalur, fillimisht shtatzënia, pastaj lindja, gjidhënia, pastaj kujdesi, edukimi etj. Pastaj (pas tawafit), Abdullah ibn Umeri shkon të falë dy rekate nafile te mekami i Ibrahimit alejhi ue selem dhe kur i afrohet Ibn Ebi Musa el Eshariu, ai i thotë: *"O Ibn Ebi Musa, dije se çdo falje e dy rekateve fshin mëkatet që janë bërë para tyre."* Këtu sikur ai e shfrytëzon rastin të prekë një dobi të madhe, që flet për vlerën e namazit nafile në përgjithësi.

Pastaj sjellë hadithin e radhës, të transmetuar nga Abdullah ibn Amr radijAllahu anhu i cili tregon se një njeri ka ardhur te Pejgamberi salAllahu alejhi ue selem për t'i dhënë besnikërinë për bashkëngjitjen në shpërngulje.

Ky person vjen dhe i tregon Pejgamberit salAllahu alejhi ue selem se i ka lënë prindërit duke qarë. Dhe Pejgamberi salAllahu alejhi ue selem i thotë: "***Kthehu dhe bëji të qeshin siç i bëre të qajnë!***"Ai nuk i bëri të qajnë për shkak të arrogancës, sjelljes së keqe, fyerjes, mosdëgjimit, por për Allahun, duke dashur të shpërngulet për në Medine bashkë me Pejgamberin dhe muslimanët, e megjithatë Pejgamberi salAllahu alejhi ue selem i thotë që të kthehet tek ta e t'i bëjë të qeshin siç i bëri të qajnë.

Ebu Hurejra radijAllahu anhu ka qenë shembull për mirësjelljen dhe edukatën ndaj prindit (këtë e dëshmojnë shumë hadithe). Prej shkaqeve të hyrjes së nënës së tij në Islam, është sjellja e mirë e bamirësia ndaj saj. Ai ka pasur një tokë në luginën Akikë, e që në atë kohë ka qenë jashtë qytetit të Medinës (ngase Medina në atë kohë ka qenë vendbanim i vogël, e ndërsa sot i

bie të jetë brenda kufijve të saj). Aty ka banuar nëna e Ebu Hurejres. Në këtë hadith, na tregohet se kur është afruar, ende pa hyrë brenda në shtëpi, ka dhënë selam me zë të lartë: "*Esselamu alejkum ue rahmetullahi ueberekatuhu, o nëna ime!*" Ajo ia ka kthyer: "*Ue alejkum selam ue rahmetullahi ue berekatuhu, o biri im!*" Ai i ka thënë: "*Të mëshiroftë Allahu ashtu siç je përkujdesur për mua kur isha i vogël!*" E ajo menjëherë i thotë: "*Allahu të shpërbleftë me të mira dhe qoftë i kënaqur me ty ashtu siç u kujdese për mua kur unë u bëra e moshuar!*" Ebu Hurejra ka qenë bamirës ndaj nënës së saj. Është përcjellur në një transmetim se ai ia ka thënë këto fjalë asaj sa herë ka hyrë e ka dalë nga shtëpia. Fillimisht i ka dhënë selam, në formën më të plotë, pastaj ka bërë lutje tek Allahu siç ka ardhur në ajet kuranor:

“رَّبِّ ٱرۡحَمۡهُمَا كَمَا رَبَّيَانِى صَغِيرًا“ - **“O Zoti im, mëshiroji ata, ashtu siç më kanë rritur, kur unë isha i vogël!”** Isra 24.

Ka bërë lutje për të, e njëkohësisht i ka përkujtuar të mirat e saj ndaj tij. Kështu, kur isha i vogël, i pafuqishëm, i dobët, duke pasur nevojë për ushqim, ujë, veshje, pastrim etj., pa mundur t’i bëjë vetë, ti u kujdese për mua në formën më të plotë, më të mirë.

Një prej mirësive ndaj prindit është dhënia selam atij. Selami është përshëndetje e banorëve të xhenetit, është përshëndetje e muslimanëve, është adhurim dhe lutje. Kur i jep selam dikujt “*esselamu alejkum*”, me këtë lutesh që të jetë në selamet - në shpëtim, në të dy botët, “*ue rahmetullah*” – me këtë lutesh që Allahu ta mëshirojë, “*ue berekatuhu*” – me këtë lutesh që Allahu t’i japë bereqet dhe të mira. Përshëndetja me selam është një mirësi shumë e madhe, sepse është lutje shumë

përmbledhëse. Në mesin e fjalëve të mira (ndaj prindit) përfshihet dhe selami.

# MOSBINDJA NDAJ PRINDIT

عَنْ عَبْدِ الرَّحْمَنِ بْنِ أَبِي بَكْرَةَ، عَنْ أَبِيهِ قَالَ: قَالَ رَسُولُ اللهِ صلى الله عليه وسلم: **أَلاَ أُنَبِّئُكُمْ بِأَكْبَرِ الْكَبَائِرِ؟** ثَلاَثًا، قَالُوا: **بَلَى يَا رَسُولَ اللهِ**، قَالَ: **الإِشْرَاكُ بِاللَّهِ، وَعُقُوقُ الْوَالِدَيْنِ** وَجَلَسَ وَكَانَ مُتَّكِئًا أَلاَ **وَقَوْلُ الزُّورِ**، مَا زَالَ يُكَرِّرُهَا حَتَّى قُلْتُ: **لَيْتَهُ سَكَتَ**.

Përcillet nga Ebu Bekreh radijAllahu anhu i cili tregon se Pejgamberi salAllahu alejhi ue selem ka thënë: "***A doni t'ju njoftoj se cilat janë mëkatet më të mëdha***"? Pyeti tri herë. Thanë: "*Gjithsesi, o i Dërguar i Allahut!*" Thotë: "*Bërja shirk Allahut, mosbindja (mosrespektimi) ndaj prindërve...*" E gjersa i tha këto fjalë ishte në pozitën ulur, pastaj drejtohet dhe vazhdon të thotë: "***...dhe dëshmia (fjala) e rrejshme",*** duke e përsëritur disa herë.

## Shpjegimi

Autori vazhdon me një temë tjetër të titulluar "*Mosbindja ndaj prindit*". Sjellë një hadith të përcjellë nga Ebu Bekreh radijAllahu anhu i cili tregon se Pejgamberi salAllahu alejhi ue selem ka thënë:

"***A doni t'ju njoftoj se cilat janë mëkatet më të mëdha***", këtë e thotë tri herë, duke tërhequr me këtë vëmendjen e sahabëve se do t'u flasë për një çështje shumë të rëndësishme. Thanë: "*Gjithsesi, o i Dërguar i Allahut!*" Thotë: "*Bërja shirk Allahut, mosbindja (mosrespektimi) ndaj prindërve.....*" Në një ajet ka ardhur:

**"Zoti yt ka urdhëruar, që të mos adhuroni askënd tjetër përveç Atij dhe, që të silleni mirë me prindërit."** Isra 23.

Ndërsa, në këtë hadith theksohet se mëkati më i madh është shirku e pastaj mosrespektimi ndaj prindërve. Kështu, mirësjellja ndaj prindit në ajet ka ardhur ngjitur me teuhidin, ndërsa në hadith mosrespektimi ndaj prindit ka ardhur ngjitur me shirkun. Kjo jo pa një qëllim. mirësjellja ndaj prindit dhe teuhidi është përmendur ngjitur për t'u treguar se (mirësjellja ndaj prindit) është e rëndësisë së veçantë dhe mosmirësjellja ndaj prindit është përmendur me shirkun për t'u treguar se është prej mëkateve më të mëdha. Teuhidi është arsyeja e krijimit të njeriut, është gjëja më madhore, ndërsa shirku është gjëja më e shëmtuar dhe padrejtësia më e madhe. E gjersa Pejgamberi salAllahu alejhi ue selem i tha këto fjalë ishte në pozitën ulur, pastaj drejtohet dhe vazhdon të thotë: ***"...dhe dëshmia (fjala) e rrejshme",*** duke e përsëritur disa herë.

# MALLKIMI I ALLAHUT ËSHTË MBI ATË QË MALLKON PRINDËRIT E TIJ

عَنْ أَبِي الطُّفَيْلِ قَالَ: سُئِلَ عَلِيٌّ: **هَلْ خَصَّكُمُ النَّبِيُّ صلى الله عليه وسلم بِشَيْءٍ لَمْ يَخُصَّ بِهِ النَّاسَ كَافَّةً؟** قَالَ: **مَا خَصَّنَا رَسُولُ اللَّهِ صلى الله عليه وسلم بِشَيْءٍ لَمْ يَخُصَّ بِهِ النَّاسَ، إِلاَّ مَا فِي قِرَابِ سَيْفِي،** ثُمَّ أَخْرَجَ صَحِيفَةً، فَإِذَا فِيهَا مَكْتُوبٌ: **لَعَنَ اللَّهُ مَنْ ذَبَحَ لِغَيْرِ اللهِ، لَعَنَ اللَّهُ مَنْ سَرَقَ مَنَارَ الأَرْضِ، لَعَنَ اللَّهُ مَنْ لَعَنَ وَالِدَيْهِ، لَعَنَ اللَّهُ مَنْ آوَى مُحْدِثًا.**

Transmetohet nga Ebu Tufejl se e është pyetur Aliu radijAllahu anhu: "*A ju ka veçuar Pejgamberi salAllahu alejhi ue selem me ndonjë gjë mbi njerëzit e tjerë?*" Ai është përgjigjur: "*Nuk na ka veçuar Pejgamberi salAllahu alejhi ue selem me ndonjë gjë mbi njerëzit e tjerët, përveç*

*se kam një letër në këllëfin e shpatës."* Pastaj nxori letrën dhe në të shkruante:

*"Allahu e mallkoftë atë që ther kurban për dikë tjetër përveç se për Allahun! Allahu e mallkoftë atë që luan shënjimet e tokave (d.m.th shenjat e kufijve të tokave dhe orientimet e rrugëve)! Allahu e mallkoftë atë që mallkon prindërit e tij! Allahu e mallkoftë atë që e ndihmon (përkrahë, strehon) atë që është i prishur, zullumqar (kriminel)!"*

---

**Shpjegimi**

Transmetohet nga Ebu Tufejl se e është pyetur Aliu radijAllahu anhu: *"A ju ka veçuar Pejgamberi salAllahu alejhi ue selem me ndonjë gjë mbi njerëzit e tjerë?"* d.m.th a e ka veçuar familjen e tij, e Aliu ka qenë nga familja e tij. Ai ka thënë: *"Nuk na ka veçuar Pejgamberi*

*salAllahu alejhi ue selem me ndonjë gjë mbi njerëzit e tjerët, përveç se kam një letër në këllëfin e shpatës.”* Pastaj e nxjerrë letrën dhe në të shkruante:

*“Allahu e mallkoftë atë që ther kurban për dikë tjetër përveç se për Allahun! Allahu e mallkoftë atë që luan shënjimet e tokave (d.m.th. shenjat e kufijve të tokave dhe orientimet e rrugëve)! Allahu e mallkoftë atë që mallkon prindërit e tij! Allahu e mallkoftë atë që e ndihmon (përkrahë, strehon) atë që është i prishur, zullumqar (kriminel)!”*

Mallkimi ndaj prindërve mund të jetë në forma të ndryshme; kjo është kur dikush me gjuhën e vet e mallkon prindin, apo në mënyrë indirekte: mallkon prindërit e dikujt e pastaj ky ia kthen me të njëjtën mënyrë. Kur personi bëhet shkak që përmes dikujt tjetër të mallkohen prindërit e tij, është sikur t’i mallkojë vetë ai. Pejgamberi salAllahu alejhi ue selem ka thënë:

***"Allahu e mallkoftë atë person i cili i shan prindërit e tij!"*** *–"O i Dërguar i Allahut! Kush është ai i cili shan prindërit e tij?!"* ***–"Ai i cili ia shan prindin dikujt dhe ky ia kthen me të njëjtën."***

# DËGJUESHMËRIA NDAJ PRINDËRVE ATY KU NUK KA MËKAT

عَنْ أَبِي الدَّرْدَاءِ قَالَ: **أَوْصَانِي رَسُولُ اللهِ صلى الله عليه وسلم بِتِسْعٍ: لاَ تُشْرِكْ بِاللَّهِ شَيْئًا ؛ وَإِنْ قُطِّعْتَ أَوْ حُرِّقْتَ، وَلاَ تَتْرُكَنَّ الصَّلاَةَ الْمَكْتُوبَةَ مُتَعَمِّدًا، وَمَنْ تَرَكَهَا مُتَعَمِّدًا بَرِئَتْ مِنْهُ الذِّمَّةُ، وَلاَ تَشْرَبَنَّ الْخَمْرَ، فَإِنَّهَا مِفْتَاحُ كُلِّ شَرٍّ، وَأَطِعْ وَالِدَيْكَ، وَإِنْ أَمَرَاكَ أَنْ تَخْرُجَ مِنْ دُنْيَاكَ فَاخْرُجْ لَهُمَا، وَلاَ تُنَازِعَنَّ وُلاَةَ الأَمْرِ وَإِنْ رَأَيْتَ أَنَّكَ أَنْتَ، وَلاَ تَفْرُرْ مِنَ الزَّحْفِ، وَإِنْ هَلَكْتَ وَفَرَّ أَصْحَابُكَ، وَأَنْفِقْ مِنْ طَوْلِكَ عَلَى أَهْلِكَ، وَلاَ تَرْفَعْ عَصَاكَ عَنْ أَهْلِكَ، وَأَخِفْهُمْ فِي اللهِ عَزَّ وَجَلَّ.**

Nga Ebu Derda radijAllahu anhu përcillet të ketë thënë: “*Pejgamberi salAllahu alejhi ue selem më ka porositur me nëntë gjëra:*

*“Mos i bëj shirk Allahut me asgjë edhe nëse masakrohesh apo digjesh, mos lë pa falur asnjë namaz farz me qëllim – kush e lë pa falur një namaz me qëllim (me vetëdije), atij i është larguar mbrojtja e Allahut-, mos pi alkool- ai është çelësi i çdo të keqeje, (dëgjoji) bindju prindërve të tu edhe nëse ata të urdhërojnë të heqësh dorë nga pasuria jote, mos u kap për pushtet me prijësit edhe nëse ti ke të drejtë (edhe nëse ti je në të vërtetën), mos ik nga beteja edhe nëse sheh se do të vritesh, edhe nëse shokët e tu kanë ikur (e je vetëm), shpenzo nga pasuria jote për familjen tënde, mos e largo shkopin nga familja, përkujtoji ata (familjen) me frikën ndaj Allahut të madhëruar!”*

## Shpjegimi

Ka raste kur njeriu duke i dëgjuar prindërit vepron mëkat, p.sh.: kur prindi urdhëron për blerje të alkoolit, apo duhan, apo të shkojë të marrë tiketat e bixhozit për t'i plotësuar. Këto gjëra janë mëkate. Në këto raste konkrete nuk ka dëgjueshmëri ndaj prindit. Allahu thotë:

**"Ne e kemi urdhëruar njeriun, që të sillet mirë me prindërit e vet dhe: "Nëse ata të nxisin ty që të më shoqërosh Mua (në adhurim) atë, për të cilin ti nuk di asgjë, atëherë mos i dëgjo ata."** Ankebut 8.

Jo t'i bësh dikujt bamirësi duke i bërë mëkat Allahut. Urdhri dhe dashuria ndaj Allahut është para se gjithash, para prindit, para fëmijëve, para pasurisë etj. Nuk lihet urdhri i Allahut ngaqë prindi thotë ndryshe. Dëgjueshmëria

ndaj prindit duhet të jetë atëherë kur ajo çfarë urdhëron/kërkon ai është në pajtim me fenë e Allahut.

Autori në këtë temë sjellë hadithin e transmetuar nga Ebu Derda radijAllahu anhu i cili ka thënë: *"Pejgamberi salAllahu alejhi ue selem më ka porositur me nëntë gjëra: "Mos i bëj shirk Allahut me asgjë edhe nëse masakrohesh apo digjesh, mos lë pa falur asnjë namaz farz me qëllim – kush e lë pa falur një namaz me qëllim (me vetëdije), atij i është larguar mbrojtja e Allahut-, mos pi alkool- ai është çelësi i çdo të keqeje, (dëgjoji) bindju prindërve të tu edhe nëse ata të urdhërojnë të heqësh dorë nga pasuria jote, mos u kap për pushtet me prijësit edhe nëse ti ke të drejtë (edhe nëse ti je në të vërtetën), mos ik nga beteja edhe nëse sheh se do të vritesh, edhe nëse shokët e tu kanë ikur* (e je vetëm), *shpenzo nga pasuria jote për familjen*

*tënde, mos e largo shkopin nga familja,*[15] *përkujtoji ata (familjen) me frikën ndaj Allahut të madhëruar!"*

*"...(dëgjoji) bindju prindërve të tu edhe nëse ata të urdhërojnë të heqësh dorë nga pasuria jote..."*, pra, edhe nëse ata zgjasin dorën të marrin nga pasuria jote (me masë të arsyeshme) ti mos reago e as mos kundërshto. Thotë Allahu:

**"Ai i dhuron vajza kujt të dojë e djem kujt të dojë...**" Shura 49.

---

[15]Rrahja e kufizuar është ilaç në disa raste, p.sh.: kur fëmija nuk fal namaz. Ndalohet rrahja që lë gjurmë e pasoja në trup, ndalohet rrahja në fytyrë. Këtu nuk është fjala për rrahje mllefi, lënduese, apo tjetër, por për një rrahje qortuese. Rrahja mbetet gjëja e fundit. Duhet këshillimi, mësimi, edukata, durimi. Rrahja nuk guxon të përdoret brenda edukimit, por vjen e fundit. Kështu, kur pas shumë këshillave që ia jep prindi ai nuk e fal namazin dhe sheh se prindi e ka prekur pak me dorë, atëherë kjo do të lë gjumë në zemrën e tij. E goditja ditë-natë nuk ka rezultat. Andaj, të mos keqkuptohet ky hadith.

Kur është fjala për fëmijët, Allahu ka thënë "Allahu i dhuron, i falë". Fëmija është dhuratë e Allahut për njeriun. Edhe fëmija e edhe pasuria e tij janë të prindit, prindi e ka në dorë atë, andaj ai (fëmija i tij) duhet të jetë i dëgjueshëm e të mos reagojë. Pejgamberi salAllahu alejhi ue selem i ka thënë njërit: "***Ti dhe pasuria e jote jeni të babait tënd***." Prindi ka të drejtë (në masë të arsyeshme) në pasurinë e fëmijës së tij dhe është arrogancë e mosrespekt ndërprerja e të mirave ndaj prindit, duke thënë: "Kjo është pasuria ime, e kam fituar vetë, e prindi nuk ka të drejtë në të.".

# AI QË KA PRINDËRIT E NUK HYN NË XHENET (ME MIRËSJELLJEN NDAJ TYRE)

عَنْ أَبِي هُرَيْرَةَ، عَنِ النَّبِيِّ صلى الله عليه وسلم قَالَ: **رَغِمَ أَنْفُهُ، رَغِمَ أَنْفُهُ، رَغِمَ أَنْفُهُ**، قَالُوا: **يَا رَسُولَ اللهِ مَنْ؟** قَالَ: **مَنْ أَدْرَكَ وَالِدَيْهِ عِنْدَ الْكِبْرِ، أَوْ أَحَدَهُمَا، فَدَخَلَ النَّارَ.**

Transmetohet nga Ebu Hurejra radijAllahu anhu i cili ka treguar se Pejgamberi salAllahu alejhi ue selem ka thënë tri herë: "رَغِمَ أَنْفُهُ" e që në shqip ka kuptimin: I rëntë hunda për toke, u nënçmoftë, u poshtëroftë. Të pranishmit e pyetën: "*Kujt, o i Dërguar i Allahut!*" Tha: ***"Ai që përjeton pleqërinë e të dy prindërve, apo të njërit prej tyre, dhe* (megjithëkëtë) *hyn në zjarr."***

## Shpjegimi

Transmetohet nga Ebu Hurejra radijAllahu anhu i cili ka treguar se Pejgamberi salAllahu alejhi ue selem ka thënë tri herë: “رَغِمَ أَنْفُهُ” e që në shqip ka kuptimin: I rëntë hunda për toke, u nënçmoftë, u poshtëroftë. Të pranishmit e pyetën: “*Kujt, o i Dërguar i Allahut*!” Tha: ***“Ai që përjeton pleqërinë e të dy prindërve, apo të njërit prej tyre, dhe* (megjithëkëtë) *hyn në zjarr.”*** Në një transmetim thotë: “***Ai njeri tek i cili prindërit e tij kanë arritur pleqërinë dhe nuk janë bërë shkak që ai të hyjë në xhenet.”***

Pra, ky njeri ka pasur një rast të mirë për të fituar xhenetin dhe nuk e ka shfrytëzuar. Këtu përmenden prindërit e moshuar, sepse ata janë të cilët kanë nevojë më shumë, kërkojnë përkujdesje më shumë, në çdo aspekt, madje edhe në aspektin emocional, edhe nëse në atë

fizik janë të fuqishëm paksa. Kur janë në pleqëri, mund të preken nga një fjalë e vogël, apo nga një çehre e fytyrës. Andaj, Allahu thotë:

**“Nëse njëri prej tyre ose të dy arrijnë pleqërinë te ti, mos u thuaj atyre as “of!”.** Isra 23.

Fjala “of” përfshin çdo përbuzje që i bëhet.

Ndokush mund t’i ofrojë prindit çdo të mirë, mirëpo e përbuzë, nuk ia respekton fjalën, nuk i thotë fjalë të buta e respektuese, nuk e merr në konsideratë. Ky është raport prej një njeriu materialist, i cili mendon se me sigurimin e barërave, parave, strehimit, mjeteve, i ka dalë haku prindit, ndërsa aspektet e tjera nuk i merr parasysh. Prindi i moshuar, është më i kënaqur nëse e dëgjon fjalën dhe e sheh çehren e mirë nga fëmija i tij, sesa t’i japë ai nga pasuria. Ai për këtë gjë ka nevojë më së shumti. Po ashtu,

duhet të angazhohet që ta bëjë prindin të gëzuar (hareshëm, të ndihet mirë) në çdo aspekt.

# LUTJA E PRINDIT PËR FËMIJËN E TIJ

عَنْ أَبِي جَعْفَرٍ، أَنَّهُ سَمِعَ أَبَا هُرَيْرَةَ يَقُولُ: قَالَ النَّبِيُّ صلى الله عليه وسلم: **ثَلاَثُ دَعَوَاتٍ مُسْتَجَابَاتٌ لَهُنَّ، لاَ شَكَّ فِيهِنَّ: دَعْوَةُ الْمَظْلُومِ، وَدَعْوَةُ الْمُسَافِرِ، وَدَعْوَةُ الْوَالِدَيْنِ عَلَى وَلَدِهِمَا.**

عَنْ أَبِي هُرَيْرَةَ قَالَ: سَمِعْتُ رَسُولَ اللهِ صلى الله عليه وسلم يَقُولُ: **مَا تَكَلَّمَ مَوْلُودٌ مِنَ النَّاسِ فِي مَهْدٍ إِلاَّ عِيسَى ابْنُ مَرْيَمَ صلى الله عليه وسلم، وَصَاحِبُ جُرَيْجٍ،** قِيلَ: **يَا نَبِيَّ اللهِ، وَمَا صَاحِبُ جُرَيْجٍ؟** قَالَ: **فَإِنَّ جُرَيْجًا كَانَ رَجُلاً رَاهِبًا فِي صَوْمَعَةٍ لَهُ، وَكَانَ رَاعِيَ بَقَرٍ يَأْوِي إِلَى أَسْفَلِ صَوْمَعَتِهِ، وَكَانَتِ امْرَأَةٌ مِنْ أَهْلِ الْقَرْيَةِ تَخْتَلِفُ إِلَى الرَّاعِي، فَأَتَتْ أُمُّهُ يَوْمًا فَقَالَتْ: يَا جُرَيْجُ، وَهُوَ يُصَلِّي، فَقَالَ فِي نَفْسِهِ وَهُوَ يُصَلِّي: أُمِّي وَصَلاَتِي؟ فَرَأَى أَنْ يُؤْثِرَ صَلاَتَهُ، ثُمَّ صَرَخَتْ بِهِ الثَّانِيَةَ، فَقَالَ فِي نَفْسِهِ: أُمِّي وَصَلاَتِي؟ فَرَأَى أَنْ يُؤْثِرَ صَلاَتَهُ، ثُمَّ صَرَخَتْ بِهِ الثَّالِثَةَ، فَقَالَ: أُمِّي وَصَلاَتِي؟ فَرَأَى أَنْ يُؤْثِرَ صَلاَتَهُ، فَلَمَّا لَمْ**

يُجِبْهَا قَالَتْ: لاَ أَمَاتَكَ اللَّهُ يَا جُرَيْجُ حَتَّى تَنْظُرَ فِي وَجْهِ الْمُومِسَاتِ، ثُمَّ انْصَرَفَتْ. فَأُتِيَ الْمَلِكُ بِتِلْكَ الْمَرْأَةِ وَلَدَتْ، فَقَالَ: مِمَّنْ؟ قَالَتْ: مِنْ جُرَيْجٍ، قَالَ: أَصَاحِبُ الصَّوْمَعَةِ؟ قَالَتْ: نَعَمْ، قَالَ: اهْدِمُوا صَوْمَعَتَهُ، وَأْتُونِي بِهِ، فَضَرَبُوا صَوْمَعَتَهُ بِالْفُئُوسِ حَتَّى وَقَعَتْ. فَجَعَلُوا يَدَهُ إِلَى عُنُقِهِ بِحَبْلٍ، ثُمَّ انْطُلِقَ بِهِ، فَمَرَّ بِهِ عَلَى الْمُومِسَاتِ، فَرَآهُنَّ فَتَبَسَّمَ، وَهُنَّ يَنْظُرْنَ إِلَيْهِ فِي النَّاسِ، فَقَالَ الْمَلِكُ: مَا تَزْعُمُ هَذِهِ؟ قَالَ: مَا تَزْعُمُ؟ قَالَ: تَزْعُمُ أَنَّ وَلَدَهَا مِنْكَ، قَالَ: أَنْتِ تَزْعُمِينَ؟ قَالَتْ: نَعَمْ، قَالَ: أَيْنَ هَذَا الصَّغِيرُ؟ قَالُوا: هَذا هُوَ فِي حِجْرِهَا، فَأَقْبَلَ عَلَيْهِ فَقَالَ: مَنْ أَبُوكَ؟ قَالَ: رَاعِي الْبَقَرِ. قَالَ الْمَلِكُ: أَنَجْعَلُ صَوْمَعَتَكَ مِنْ ذَهَبٍ؟ قَالَ: لاَ، قَالَ: مِنْ فِضَّةٍ؟ قَالَ: لاَ، قَالَ: فَمَا نَجْعَلُهَا؟ قَالَ: رُدُّوهَا كَمَا كَانَتْ، قَالَ: فَمَا الَّذِي تَبَسَّمْتَ؟ قَالَ: أَمْرًا عَرَفْتُهُ، أَدْرَكَتْنِي دَعْوَةُ أُمِّي، ثُمَّ أَخْبَرَهُمْ.

Nga Ebu Hurejra radijAllahu anhu transmetohet se Pejgamberi salAllahu alejhi ue selem ka thënë: “**Tri lutje janë të pranuara pa dyshim: lutja e atij që i është bërë padrejtësi, lutja e udhëtarit dhe lutja e prindit kundër fëmijës së tij.”**

Nga Ebu Hurejra, radij Allahu anhu, transmetohet se i Dërguari i Allahut, paqja dhe lavdërimi i Allahut qofshin mbi të, ka thënë: ***“Asnjë foshnje nuk ka folur në djep, përveç Isait, birit të Merjemes, dhe fëmijës në ngjarjen e Xhurejxhit.”*** *E pyetën:* ***“O i dërguar i Allahut, kush është fëmija në ngjarjen e Xhurejxhit?”*** *Ai tha: “**Xhurejxhi ishte njeri i përkushtuar ndaj bërjes adhurim dhe qëndronte në një dhomë të veçantë për të. Një bari lopësh strehohej poshtë dhomës së Xhurejxhit, ndërsa një grua nga ai fshat e vizitonte bariun herë pas here. Një ditë, kur ky ishte në namaz, i erdhi e ëma dhe e thirri atë: “O Xhurejxh!” Ky tha (në vete): “O Zoti im,***

*nëna ime apo namazi?" Atëherë, u përcaktua për vazhdimin e namazit. Nëna e thirri me zë të lartë për së dyti e ky tha: "O Zoti im, nëna ime apo namazi?" Sërish u përcaktua për vazhdimin e namazit. Ajo e thirri për së treti e ky sërish tha: "O Zoti im, nëna ime apo namazi?" Sërish u përcaktua për vazhdimin e namazit. Pasi që ai nuk iu përgjigj, ajo u lut: "O Xhurejxh, mos ta dhëntë Allahu vdekjen pa shikuar në fytyrat e lavireve!", dhe u largua. Më pas, atë grua nga fshati (që e vizitonte bariun) e sollën te mbreti pasi kishte lindur një fëmijë. Mbreti e pyeti: "Me kë e ke fëmijën?", e ajo u përgjigj se e kishte me Xhurejxhin. "Me Xhurejxhin, personin e dhomës së adhurimit?", ajo u përgjigj: "Po". Mbreti urdhëroi t'i rrënohej dhoma dhe ta sjellin Xhurejxhin tek ai. Dhomën ia rrënuan, ndërsa atij ia lidhën dorën pas qafe dhe e sollën pranë lavireve. Pasi Xhurejxhi i pa ato qeshi, ndërsa ato e shikonin në mesin e masës së njerëzve. Mbreti e pyeti: "Çfarë është duke pretenduar*

*kjo grua?" Edhe ai pyeti se çfarë është duke pretenduar ajo. Mbreti tha: "Ajo pretendon se fëmija i saj është nga ti." Xhurejxhi e pyeti gruan: "Ti po e pretendon këtë?", ajo u përgjigj se po. Ai e pyeti: "Ku është i vogli?", i thanë ja ku është në prehërin e saj. Ai iu afrua dhe e pyeti: "Kush është babai yt?", fëmija u përgjigj: "Bariu i lopëve." Atëherë mbreti i kërkoi që t'ia ndërtonin nga ari dhomën për ibadet, ndërsa ai refuzoi. Pastaj, i kërkoi t'ia ndërtonin nga argjendi, por refuzoi. Xhurejxhi kërkoi t'ia rindërtonin ashtu siç ishte. Më pas, mbreti e pyeti se pse kishe qeshur më herët, e ai tha: "Mu kujtua një gjë, më zuri duaja e nënës", pastaj ua tregoi atë.*

## Shpjegimi

Autori sjellë hadithin që transmetohet nga Ebu Hurejra radijAllahu anhu në të cilin Pejgamberi salAllahu alejhi ue selem ka thënë: "***Tri lutje janë të pranuara pa dyshim: lutja e atij që i është bërë padrejtësi, lutja e udhëtarit dhe lutja e prindit kundër fëmijës së tij.***"[16]

Fshehtësia se lutja e prindit kundër fëmijës së tij pranohet, qëndron në atë sepse ai është munduar shumë, është brengosur, lodhur dhe ka sakrifikuar shumë për të deri sa është rritur, dhe pas gjithë kësaj ai nuk e dëgjon, nuk e respekton, ia kthen me të këqija, e largon, nuk i bën mirë, andaj këtë lutje e bën nga zemra, i kthyer me trup e shpirt tek Allahu. Dhe Allahu

[16] Pranohen lutjet e tyre, pa dyshim, ngase ata në këto lutje i drejtohen me zemër e shpirt Allahut, me sinqeritet, me ngulm, kthehen tek Ai me tërë qenien e tyre,

nuk e kthen mbrapshtë këtë lutje. Këtu dhe qëndron serioziteti i kësaj.

Pastaj në hadithin e radhës gjejmë se çfarë ka ndodhur me një person kundër të të cilit është lutur prindi i tij. Lutja e nënës së Xhurejxhit e bërë kundër tij u pranua, edhe pse mospërgjigja e tij ndaj saj ka qenë për shkak se ai ka qenë duke bërë adhurim. Por, sigurisht ka qenë duke bërë adhurim vullnetar (nafile). Kur je duke bërë namaz vullnetar dhe ndërkohë të thërret prindi, duhet të ndërpritet namazi e t'i jepet përparësi prindit, ngase dëgjueshmëria ndaj prindit është në gradë më të lartë, është obligim, e ndërsa për namazin vullnetar ke shpërblim nëse e fal, e nëse nuk e fal nuk ke përgjegjësi, kurse për mosdëgjueshmërinë ndaj prindit ke përgjegjësi. Xhurejxhi e ka bërë këtë gabim për shkak të bërjes adhurim, duke menduar se është më mirë të vazhdojë me namaz sesa t'i përgjigjet nënës, dhe sigurisht

nëna e tij e ka ndier veten keq që nuk i është përgjigjur, andaj e ka bërë atë lutje. Porse, ai ka pasur bindje të madhe, ka qenë i sinqertë dhe larg veprave me të cilat e akuzonin, andaj dhe ka qëndruar i qetë dhe ka thënë t'ia sjellin atë foshnje. Allahu i ka dhënë mrekulli duke ia mundësuar të flasë foshnja e cila është në gjirin e nënës.

Pikërisht kjo pjesë e hadithit lidhet me temën. Nëna e Xhurejxhit është lutur kundër tij, me zemër. Nëna lutet kundër fëmijës së saj, vetëm atëherë kur ia plasë zemrën asaj, andaj duhet pasur frikë. Gjithashtu, edhe nënat duhet pasur kujdes dhe durim e të mos luten kundër fëmijëve të tyre. Njeriu duhet të kujtojë mirë këto hadithe profetike e të dijë se lutja e nënës nuk kthehet mbrapshtë, nëse e ka me të drejtë.

# MIRËSJELLJA NDAJ PRINDËRVE PAS VDEKJES SË TYRE

عَنْ أَبِي هُرَيْرَةَ قَالَ: **تُرْفَعُ لِلْمَيِّتِ بَعْدَ مَوْتِهِ دَرَجَتُهُ. فَيَقُولُ: أَيْ رَبِّ، أَيُّ شَيْءٍ هَذِهِ؟ فَيُقَالُ: وَلَدُكَ اسْتَغْفَرَ لَكَ.**

عَنْ أَبِي هُرَيْرَةَ، أَنَّ رَسُولَ اللهِ صلى الله عليه وسلم قَالَ: **إِذَا مَاتَ الْعَبْدُ انْقَطَعَ عَنْهُ عَمَلُهُ إِلاَّ مِنْ ثَلاَثٍ: صَدَقَةٍ جَارِيَةٍ، أَوْ عِلْمٍ يُنْتَفَعُ بِهِ، أَوْ وَلَدٍ صَالِحٍ يَدْعُو لَهُ.**

عَنِ ابْنِ عَبَّاسٍ، أَنَّ رَجُلاً قَالَ: **يَا رَسُولَ اللهِ، إِنَّ أُمِّي تُوُفِّيَتْ وَلَمْ تُوصِ، أَفَيَنْفَعُهَا أَنْ أَتَصَدَّقَ عَنْهَا؟ قَالَ: نَعَمْ.**

Nga Ebu Hurejra radijAllahu anhu ka treguar se Pejgamberi salAllahu alejhi ue selem ka thënë: "*Besimtarit, pas vdekjes i ngritën gradat e ai*

*thotë: "O Zoti im, nga më vije kjo?"* – i thuhet: "*Fëmija yt kërkoi falje për ty.*"

Transmetohet po nga Ebu Hurejra se Pejgamberi salAllahu alejhi ue selem ka thënë:

***"Kur të vdesë njeriu, i ndërpriten veprat në këtë dunja, përveç tri gjërave: lëmoshës rrjedhëse (që vazhdon), dijes së dobishme (që e ka lënë pas) dhe fëmijës së mirë të lënë pas i cili lutet për të."***

Abdullah ibn Abbasi radijAllahu anhu i cili ka treguar se një njeri ka ardhur te Pejgamberi salAllahu alehi ue selem e i ka thënë: "*O i Dërguar i Allahut, nëna ima ka vdekur, pa lënë ndonjë porosi (të më obligojë me të). A i bën dobi nëse jap lëmoshë për të?*"Ai i ka thënë: "***Po.***"

## Shpjegimi

Mësuam deri tash për respektin, bamirësinë dhe sjelljen e mirë ndaj prindit. Porse kjo gjë duhet të vazhdojë edhe pas vdekjes së prindit. Autori sjellë një thënie nga Ebu Hurejra radijAllahu anhu i cili ka thënë: "Besimtarit, pas vdekjes, i ngritën gradat e ai thotë: "*O Zoti im, nga më vije kjo*?" – i thuhet: "*Fëmija yt kërkoi falje për ty*."

Pastaj, transmetohet po nga Ebu Hurejra se Pejgamberi salAllahu alejhi ue selem ka thënë: "*Kur të vdesë njeriu, i ndërpriten veprat në këtë dunja, përveç tri gjërave: lëmoshës rrjedhëse (që vazhdon), dijes së dobishme (që e ka lënë pas)dhe fëmijës së mirë të lënë pas i cili lutet për të.*" Edhe pas vdekjes shpërblimi vazhdon. Nëse dikush ka qenë bamirës ndaj prindit, duke qenë prindi gjallë, le të dijë se bamirësia ndaj tij

vazhdon akoma, dhe më e mira bamirësi që mund t'ia bëjë prindit pas vdekjes është lutja për të. Kështu, mos të harrohet lutja ndaj prindit, sepse lutjen e përjeton shpirti i tij, siç përmendëm në transmetimin paraprak: "*Besimtarit, pas vdekjes, i ngritën gradat e ai thotë: "O Zoti im, nga më vije kjo*?" – i thuhet: "*Fëmija yt kërkoi falje për ty*." Andaj, ky është udhëzimi i Muhamedit salAllahu alejhi ue selem se cila duhet të jetë edukata ndaj prindit pas vdekjes së tij, e që është bërja e lutjeve për të.

Pastaj autori sjellë një transmetim nga Abdullah ibn Abbasi radijAllahu anhu i cili ka treguar se vjen një njeri te Pejgamberi salAllahu alehi ue selem e i thotë: *"O i Dërguar i Allahut, nëna ima ka vdekur, pa lënë ndonjë porosi (të më obligojë me të). A i bën dobi nëse jap lëmoshë për të*?" I thotë: "***Po***." Pra, përveç lutjes, edhe lëmosha është prej veprave prej të cilave prindi

i vdekur ka dobi dhe për shkak të së cilës i shkojnë të mirat në ahiret.

Kërkimi i faljes për prindin e vdekur, lutja (që Allahu ta mëshirojë, që ta shpëtojë, që ta bëjë prej banorëve të xhenetit, që ta shpërblejë për mundin e dhënë në përkujdesjen dhe edukimin tënd), bëhen gjithsesi, porse brenda mundësive të jepet edhe lëmoshë për të, të bëhet haxh e umre për të, të lihet vakëfe për të...

# RUAJTJA E RAPORTEVE ME ATA QË I KA DASHUR PRINDI

عَنِ ابْنِ عُمَرَ، عَنْ رَسُولِ اللَّهِ صَلَّى اللهُ عَلَيْهِ وَسَلَّمَ قَالَ: **"إِنَّ أَبَرَّ الْبِرِّ أَنْ يَصِلَ الرَّجُلُ أَهْلَ وُدِّ أَبِيهِ"**.

Nga Ibni Umeri radijAllahu anhuma përcillet se Pejgamberi salAllahu alejhi ue selem ka thënë:

"***Bamirësia më e mirë ndaj prindit është mbajtja e lidhjeve me ata të cilët i ka dashur ai (sa ka qenë gjallë).***"

---

## Shpjegimi

Pejgamberi salAllahu alejhi ue selem ka thënë:

"***Bamirësia më e mirë ndaj prindit është mbajtja e lidhjeve me ata të cilët i ka dashur ai (sa ka***

***qenë gjallë).”*** Pra, i viziton, mban raporte të mira, i respekton e është bamirës ndaj atyre të cilët i ka dashur prindi i tij dhe ndaj të afërmve të tij; kjo dhe është prej respektit dhe mirësjelljes ndaj prindit. Nuk bën të ndërpriten lidhjet me të afërmit e prindit. Kjo tregon se respekti është akoma i vazhdueshëm ndaj prindit, edhe pse është i vdekur.

Në këtë ka dhe dobi të tjera, si: personat të cilët i ka dashur prindi, e kanë dashur atë, dhe mbajtja e raporteve me ta, bën që ata të gëzohen, që ta përkujtojnë atë, që të kënaqen se e ka lënë pas një fëmijë që e respekton prindin e tij të vdekur dhe i respekton ata, gjithashtu kjo bën që t’ua heqë mallin e tij. Kjo është një mirësi e Islamit.

# NDALESA E THIRRJES PRINDIN NË EMËR, ULJA PARA SE TË ULET AI DHE ECJA PARA TIJ

عن أبي هُرَيْرَةَ أنه أَبْصَرَ رَجُلَيْنِ، فَقَالَ لأَحَدِهِمَا: **مَا هَذَا مِنْكَ؟** فَقَالَ: **أَبِي،** فَقَالَ: **لاَ تُسَمِّهِ بِاسْمِهِ، وَلاَ تَمْشِ أَمَامَهُ، وَلا تَجْلِسْ قَبْلَهُ.**

Transmetohet nga Ebu Hurejra radijAllahu anhu se i ka shikuar dy persona, ndërsa i është drejtuar më të riut prej tyre: *"Çfarë e ke këtë?"* I ka thënë: *"Është babai im."* Atëherë menjëherë e ka këshilluar: *"Mos e thirr në emër, mos ec para tij dhe mos u ul para se të ulet ai."*

## Shpjegimi

Autori pastaj sjellë një temë me të cilën na jep një edukatë e mirësjellje tjetër karshi prindit, E që është: Njeriu të mos e thërrasë prindin në emër, të mos ulet para se të ulet ai dhe të mos ecë para tij. Kjo është një edukatë e theksuar, e mirë, të cilën duhet ta kesh ndaj prindit. Nuk është prej edukatës ta thërrasësh prindin në emër, nuk tregohet respekt me këtë. Prindi nuk mund ta ndjejë afërsinë prindërore ndaj fëmijës së tij nëse ai e thërret në emër. Atë e thërrasin në emër moshatarët e tij, njerëzit më të largët etj. Madje, është prej edukatës që një i ri të mos i thërrasë në emër as të moshuarit e tjerë.

Të mos ulesh para se të ulet prindi, por të presësh derisa të ulet ai. Shfaqe respektin ndaj prindit edhe në formën e dukshme (si ky veprim). Gjithashtu të mos ecësh para prindit,

përveç rasteve të nevojshme, si: kur i tregohet rruga, e të tilla, por nëse të dytë e dini rrugën atëherë nuk është veprim i mirë të dalësh para prindit duke ecur.

Transmetohet nga Ebu Hurejra radijAllahu anhu se i ka shikuar dy persona, ndërsa i është drejtuar më të riut prej tyre: *"Çfarë e ke këtë?"*I ka thënë: *"Është babai im."* Atëherë menjëherë e ka këshilluar: *"Mos e thirr në emër, mos ec para tij dhe mos u ul para se të ulet ai."*

***

I ghithë falënderimi i takon Allahut, që me mirësinë e tij plotësohet çdo vepër e mirë.

Ne e lusim Allahun Fuqiplotë që ky libër të jetë i dobishëm për çdonjërin musliman, në mënyrë që të sjellë vetëdijësim islam në mirësjelljen ndaj prindit.

# PËRMBAJTJE: